## FJALORI

### A

Aba – rrobë prej leshi që veshin dervishët
Abdes – pastrim ritual që e bëjnë myslimanët para se të falen
Abdall (avdall) – në kuptimin dervish, i zhveshur nga stolitë jetësore, që e dashuron vetëm zotin
Abu-vehejad – emër
Adet – zakon, rregull
Adil – i ndershëm, i pahile
Ahiret – jeta pas vdekjes, bota e amshueshme.
Ahmak – i marrë, i pakuptueshëm, që nuk merr vesh
Ahlat – dardhë e egër
Ajan – padyshim, qartë, haptazi
Ajet – verset e Kuranit
Ajri-Gajri – tjetër fat, nuk kemi fat tjetër
Akibet – pasojë, rrjedhim, rezultat. Së fundi...
Akil – i mençur, i zgjuar
Akllama – pafajshmëri, na i heqin fajet.
Akllas – atllas
Akraba – të afërm, të njohur
Aksena- e kundërta e asaj që duhet, kontra
Alevi – i përgjithshëm, pa dallim tarikati, që nuk bën ndarje
Alem – bota, bota e rreme.
Alim – njeri i ditur, i arsimuar
Ali-aba – fëmija profetike
Allahem – zoti im, o zoti im
Aman – gati, gjendje gatishmërie
Amel – punë, përqasje, qëndrim
Amin – lutje
Anasirrr – element i fshehur
Anxhak – vetëm kështu, mu kështu

Aresat (aresat mejdan) – vendi i llogarive të zotit
Arif – i kuptuar, edhe i shquar
Arsa-ilame – pasuri dhe privilegje
Arshi-aela – froni hyjnor
As-hab – bashkëpuntor të profetit Muhamed
Asla – hiç, aspak
Asli – i vërtetë, diçka e sigurtë
Asqer – ushtar
Ashk – frymëzim, admirim, pasion
Ashik – dashnor, i dashur, i adhuruar
Ashiqare – haptaz, krejt
Avamë – turmë, popullsi
Avare – rrugaqe, e shkatërruar
Avaz – zë, fjalë
Axhaib (axheb) – çudi, çudira.
Axhami – i ri, por edhe i papjekur, mendjelehtë,
Axhetisi – i erdhi keq, e mëshiroi, i qau hallin
Aza – gjymtyrë
Azad – i lirë
Azap – pyetje, shtrëngim, dënim

**B**

Baher – det, në kuptimin hapësirë
Baht – fat, rrisk
Bahtena – fat i keq, shamës
Bajkush (bajgush) – brumbull
Baki( beka) – e përhershme, që është gjithmonë
Bari – së paku, bile
Barabar – së bashku, kundruall
Basiret – largpamës
Batil – zusar, i poshtër
Batin – e brendshme, mësim i brendshëm, në esencë
Baxh – borxh, tatim
Bedel – mëkëmbës
Bedua – mallkim

Behar – natyrë
Bejan – që tregohet, që shihet
Bejat (bejan) – dekret, shpallje
Bejte – vjershë
Beka – e fundit, ajo që mbetet pas shlyerjes së borxheve, por edhe e përhershme, që është gjithmonë (baki) si dhe ushtar që bëhet për tu marrë vonë
Bela – mundim, fatkeqësi
Beli – pohim
Bereqet – fryte, pasuri
Ben izrail – të bijtë e Izraelit.
Beka-bilah – shprehje që do të thotë: mbetje tek Zoti
Bidade – rregulla të reja, që nuk kanë qënë asnjëherë
Bihal – i këputur
Bildërdisi (belderdisi) – i bëri të ditur, i tregoi
Bishek – të gjithfarshme
Bukaqi – pranga
Bylyk – njësi ushtarake turke, rexhiment

## Ç

Çalldis (Çalldis tel) – që u bie veglave
Çymryk – lloj tatimi

## D

Daima – gjithmonë, kurdoherë
Dalalet – humbje, shkatërrim
Defter – regjistër
Delil – udhëheqës, prijës shpirtëror
Deniz – deti
Dengoz – i uritur
Derde – kujdese, nevoja, po edhe plagë, vuajtje
Derdimen – njeri i vuajtur
Derja – i madh, i gjerë si deti, emër dhe cilësi e dervishëve
Derman – shpëtim, ilaç, ndihmë
Derexhe – shkallë, pozitë, gjendje

Dervish – pjesëtar i një tarikati, gradë më e vogël se e shejhut
Dergjah – teqe
Destur – urdhër, por edhe leje
Desti gjir – dorëhedhës, që të zgjat dorën në nevojë
Dever – kohë që përsëritet, jeta e njeriut
Devran – qarkullin i kohës, jetës
Devlet – lumturi
Dexhal – qenie mitologjike me një sy në ballë
Dildil – kali i Imam Aliut
Dini – besimi
Divane – e marrë, e çmendur
Dizar – rend, radhë
Dost – mik, i dashur
Dua – lutje
Dubare – fall, sehire, që janë në kundërshtim me rregullat e fesë
Duman – errësirë, tym
Dushman – kundërshtar, armik
Duzdisi – ndreqi, zbukuroi
Dymen – që e drejton, drejtues i një mjeti
Dynja – botë

**DH**

Dhati (zati) – person
Dhelyl – i poshtër
Dhikër (ziqër) – përmendje e zotit

**E**

Ebed – kurrë
Edena – kopësht, parajsë tokësore
Efal – vepër, veprat
Eflaqi – i lartë, madhështor
Eglen – argëtim, bisedë argëtuese
Ehli – familjar, i familjes sonë
Ehlibejt – rruga mistike, tarikati, por edhe fëmija profetike

Ehad – një
Ehvam – vëllezër
Ej-vallah – po në emër të zotit
Elbete – pa farë dyshimi, sigurisht, medoemos
Elif – alfabeti, po edhe shkronja e parë në alfabetin arab
Elhuqmu lil-lah – si ta bëjë zoti, në dorë të tij
Emin – njeri i sigurtë, i besës, besnik.
Emer – e bëri emër, urdhëroi
Enbija – paralajmërues
Envare – kandila
Ebrenlerë – të zgjedhur, të dashur të Perëndisë
Erqan – rregull, dorëzim
Erz – nder, moral
Esbel – përmendësh
Esma – shuma e emrave (të perëndisë)
Es-ham (sit e as-ham) – bashkëpunëtor të Profetit Muhamed
Esrar – shumësi i fjalës Sër - sekret, sekrete
Eshja – krejt, të gjitha
Eshref – i ndershëm
Etrafet – vendet, pozitat
Evebi – mbështetje
Evetna – po, ashtu, ashtu është
Evlad – fëmijë
Evlija – njeri i mbërrimë, që parasheh gjëra
Evsad – veçori
Ezel – fillimi, koha kur shpirtrat e pohuan Perëndinë
Ezijet (izjet) – vuajtje, mundim
Egjel – vadja, koha e vdekjes, caktimi

**F**

Fakir – i varfër, asket, këtu dervish
Fahri alem – madhëri e botës, për botën
Fani – kalimtare, e këputur
Farz – e domosdoshme, e detyrueshme

Fasik – i keq, mëkatar
Feda – flijim
Felek – bota, jeta
Fena – kalim, shkrirje
Fena-filah – shprehje që do të thotë: shkrirje te zoti
Feragat – tërheqje me plot dëshirë
Ferk – shpejt, menjëherë
Fetfa – vendim juridik
Figan – vajtim
Fikrullahi – mendimi për zotin
Fiqir – mendim, të menduar
Firar (firak) – ikje, i ikur
Firaun – i lig, i poshtër
Fisebi lil-lah – udha e zotit
Fukara – i varfër
Furkani – kurani
Fursat – rast, rrethanë

**G**

Gafar – cilësi e zotit, urdhërues
Gafur – emër dhe cilësi e zotit, falës i gabimeve, dhurues
Gafil – i pakuptimtë, indolent
Gajle – kujtesë, mendim
Gaj gajrez-gajb – fshehtësi e ardhmërisë, gajrez-pezm, urrejtje
Gani – plot
Garib – i huaj, i ngratë, i varfër, i paasgjë
Gark – i mbytur, i zhytur
Gashqim – nxitje, frymëzim
Gavas – larës i enëve
Gaza – luftë shenjte
Gazeb – zemërim, inat, mundim
Gazel – lirikë dashurie

Gufrani – falës i përgjithshëm
Gjazderis – udhëton, shëtit, udhëtim. Dalje para sysh, asociacion

**GJ**

Gjezdis – shëtit
Gjyhela – injorancë, padituri
Gjylistan – kopësht me trëndafila, trëndafilishtë
Gjymla – tërësia, komplet i gjërave
Gjynah – mëkat
Gjynahcar – mëkatar

**H**

Haber – lajm, njoftim
Hadite (hadis) – fjalë e Profetit Muhamet
Hafije – spiun
Hajdar – emër i Imam Aliut, edhe cilësi e tij, guximtar
Halaj (hajall) – paraqitje, përfytyrim
Hajan – jeta
Hajatë – gjallëri
Hajrate – varre, varreza
Hajran – mahnitje, çudi, i çuditur
Hajvanullah – shtazë e zotit, njeri i paditur
Hak – emër dhe cilësi e zotit, drejtësia, e vërteta, e sinqerta
Hakikat – udhë e drejtësisë, shkallë e njohjes së vërtetës
Hal – gjendje shpirtërore, rrethanë, pozitë, situatë
Halik – krijues
Halisë – gjendje shpirtërore e veçantë, humbje, hutim
Halveti – tërheqje në vetmi, mënjanim për një kohë të caktuar
Hallall – falje
Handan – i gëzuar, i qeshur
Harac – tatim për kokë, të dhëna
Harfe – shenja, shkronja (hurufë)
Harap – i shkatërruar
Harlisë (halisë) – gjendje shpirtërore, i dalldisur

Hasbeten lil-lah – pa fare shpërblimi, për hir të zotit
Hased – nakar, xhelozi
Hasetone – teqe, në kuptimin e vjetër, me themel, e parë
Hasret – mallëngjim
Hasha – jo, mos e dhëntë zoti
Havale – zaptim, rënie në qafë
Haxh – vizitë në Qabe, pelegrinazh
Hazër – gjendje gatishmërie
Haznetar – arkëtar
Hedije – dhuratë, falje
Helaq – i fëlliqur, i ndyrë
Hemze – bashkëtingëllore
Herab – shkatërrim
Hereqe – shenja të caktuara që vihen sipër shkronjave
Herka – rroba e Profetit Muhabed. E veshin dervishët
Heman – atypëraty
Heqim – mjek
Hidajeti – udhëzim, udhëheqje në rrugë të drejtë.
Hidajeti hak – frymëzim hyjnor
Hijanet – i keq, përqarës, zemërzi
Hikmet – urtësi
Hilaf – bosh, i zbrazët
Hilafet – zëvendës
Himet – përpjekje, angazhim, favor
Hiqajet – tregim
Hiqmete – e keqe, por edhe çudi
Hirac – kërkesë e paarsyeshme, e tepruar, jomodeste
Hitab – fjalim
Hixhap – turp, për turp
Hizmet – urtësi, shërbim
Huje – veti, shprehi
Hurufë – shenja, shkronja (harfe)
Huxhudi (vuxhudi) – trupi, shëndeti
Huruz – dalja përpara zotit
Hyda (hu-dam) – fuqi, shpresë

Hy-hyja – natyrë e njeriut
Hyner – nder, lavd, gradë, shkallë
Hyqmete – gjykime
Hyrmet – nderim, respekt, pranim
Hyxhet – vendim i gjyqit

**I**

Ibadet – lutje, shërbim zotit
Ibadullah – shërbim për zotin
Ibliz – djall, i mallkuar
Ibret – shëmtim, për tu qarë
Icindia – koha e pasdrekës
Ihsan – hir, hirësi
Ihtijare – pleqëri
Ihram – rrobë e haxhijve
Ihvan – vëllezër, miq, shokë
Ikba – fatlum
Ikrar – pëlqim, vendim
Ilahi – himn, vjershë e lartë fetare
Ilmi – mësimi, dituria
Iltizame – e drejtë tokash
Iman – besim
Imdad – ndihmë
Incar – kundërshtim, mohim
Insaf – shpirt, ndërgjegje
Insane – njeri
Instintak – marrje në pyetje, gjykim
Inshalla (ishalla) – nëse e jep zoti, në dashtë zoti
Ingjili (ungjilli) – libri i shenjtë i krishterë
Iptieda – fillim, pararendi
Iqram – nderim
Iradet – pasuri, pronë e patundshme
Irfan – intunicionar, fetishist
Irshad – shpëtim, mbështetje
Islah – rregullues i gjendjes

Ismite – emër
Ispat – dëshmi
Istad – i dalluar, i veçuar
Istiedad – aftësi
Itat – nderim
Isharet – shenjë
Ivirdi (virdi) – lutje e dervishëve
Ixhra – venie në jetë, në veprim
Ixhtinab – largim
Izehar – qartësi, cekje
Izet – lavd
Izjet – vuajtje, mundim

**J**

Ja all-llah – ti o zot
Jabanxhi – i huaj, i panjohur
Jadicar – vëlla, mik i dashur
Jagma – krim i luftës
Ja-rabi – o zot
Jaratisi – krijoi
Jardem – ndihmë
Jatsia (jacia) – pasdreka, kohë e të falurit
Jazi – shkrim-lexim
Jedullah – dora e zotit, në ndihmë të tij
Jekin – i sigurtë, që shihet
Jequn (jakun) – njohje e afërt, që shihet
Jerleshtrisi – e vendosi, e pa me vend
Jezid – i pabesë, i lig. Kundërshtar i Muhamedit
Joll – udha.

**K**

Kabul – pranim, pëlqim
Kacadris – që e len t'i ikë një rast i mirë
Kader – e thënë e perëndisë, e caktuar
Kafaz – këtu trupi i njeriut

Kahar – thyerje, mbytje, për t'u vajtuar
Kahër – pikëllim, mall, mundim
Kajim – zëvendës, zëvendësim
Kalbi – trupi, shtati
Kalem – pipi për shartim, këtu lapsi
Kali-kyl – thashetheme
Kalu-bela – shprehje që do të thotë: të gjithë shpirtrat i thanë po Perëndisë. Koha e pohimit të zotit
Karar – vendim
Kasavet – brengë, mërzitje
Kemalat – veçori të mrekullueshme
Kerimall-llah – o Zot
Kibla – drejtimi kah Qabeja
Kidisa (kërdisa) – prisha, shkatërrova
Kismet – fat edhe fatkeqësi
Kondisi – qëndroi
Kundbi – shtylla, njeriu më i përsosur në misticizm, pas vdekjes zëvendësohet prej tjetrit me urdhrin e perëndisë
Kudreti – caktimi i perëndisë, dëshira e tij
Kudsi-sherif – fisnik, hyjnor
Kull – i përunjur
Kum – rëra
Kumash – lloj stofi
Kurban – fli, theror
Kuran – libri i shenjtë i profetit Muhamed
Kurtalisi – e shpëtoi, i ndihmoi
Kusure – mëkate
Kymeti – vlera, rëndësia
Kyntikenzi – qëndrueshmëria
Kyrra-vaizë – predikues dhe njohës të Kuranit
Kveti – forca, fuqi, vullnet

**L**

Lam – emri i shkronjës L
Lam Qelam – transkripcion i shkronjës L

Laik – i gatshëm, i nevojshëm
Lanetull-llah – i mallkuar prej zotit
Latifa – e freskët, e bukur e këndshme
Ledyn – i fshehtë
Lole – qesharak, për tu qeshur
Likaja – fytyra
Liva ul hamd – krahu i falenderuar
Lutfi – shpresa

## M

Magfiret – falje mëkatesh, përdëllim, shpëtim
Magrip – perëndimi, tek perëndon
Mafaz – fortifikatë
Mahije – borxh i afatizuar.
Mahi taban – krahasim, dukeshin si hënë
Mahbubi – zoti
Mahlukatë – krijesa
Mahrum – i zhveshur, i privuar
Mahzun – i mërzitur
Maksad – qëllim
Maksus – posaçërisht
Mamur – lumturi, e bëri të lumtur
Mana – domethënie, që kërkon sqarim
Marifet – dituri, mjeshtëri, zhdërvjelltësi
Martalos – vullnetar lufte
Maskare – mahi, për t'u shegarë, për të përqeshur
Masraf – të dala, shpenzime, harxhime
Masiva – shprehje, asgjë nuk ka pos teje
Masunë (maksuntë) – 14 foshnjet e familjes profetike të ekzekutuara prej amiqëve të Muhamedit
Mashrik – lindja, tek lind
Masher mejdan – vendi i llogarive të zotit
Meda – mbështetje
Medet – ndihmë
Medhëhebi – rrymë, shkollë, drejtim

Meharigj – rrugë shpëtimi
Melameti – krim
Meleq – ëngjëll
Mejdan – fushë
Melun – mallkuar, djall
Mehqun – sekret, i fshehur
Mehqeme – gjyq
Memqin – e mundshme
Memeleqet – popullsi
Menan – cilësi, emër i zotit, dhurues i të mirave
Mendijate – gabime, mëkate, punë të liga
Meqan – vend, punë, qare
Meram – qëllim
Merfate – dobi
Merhamet – mëshirë
Mertebe – gradë
Mervan – i egër, i paditur
Mesul – përgjegjës
Mesrur – i gëzuar
Mesebja – rrymë sekt
Meshhur – i famshëm
Mevla – lindje, nata e lindjes së Muhamedit, grua që i jep gji fëmijës që lindet natën e Miraxhit
Mevsuf – i cekur
Meshkud – i falenderuar
Mexhazi – tregues i veçorive
Mexhus kubrai – i zjarrtë
Miftaq – i nevojshëm, i varur prej dikujt dhe për diçka
Miraxh – ditëlindja e profetit
Miraz – pasuri
Mubreq – i uruar
Muhalefat – trashëgim
Muhalif – kot, bosh
Muharebe – luftë
Muhelde – e pamundshme

Muhabet – dashuri, miqësi
Mukajet – kujdes, përkujdesje
Muazema – i madh, titullar
Munasib – e arsyeshme
Murad – qëllim, dëshirë
Murtat – tradhtar
Murdar – i ndyrë, i keq
Munafik – shpifës, përqarës
Musaleha – marrëveshje
Mushahede – përpjekje, adaptim
Mushteba – ngjashmëri
Mutareqe – e bindur
Mybtela – I zënë
Mderriz – mësimdhënës në medrese
Myhlet – kohë, afat, vade
Myhlis – i kohës, me kohë
Myhnet – pozitë e keqe vuajtje
Myhyb – pjesëtar i një tariati
Myhyr – vulë
Mylk – pasuri, pronë
Mymin – besimtar, i besueshëm
Mynqir – kundërshtar i fesë
Myrad – fatmirësi
Myrshid – drejtues në jetën shpirtërore, shejhu
Myrekep – ngjyrë shkrimi
Mysibet – fatkeqësi
Myshqil – e vështirë, e rëndë, jo e lehtë
Myshrik – pagan, politeist

**N**

Namaz – lutje që bëjnë muslimanët
Nacar (nicar) – mohim, me mohue
Namuz – nder, moral
Naksan – i mangët, jo i plotë
Nasihat – këshillë, shembëll

Nasibet – shëmtim
Nasip – fat i caktuar jashtë vullnetit të njeriut
Nazar – shikim, në sy të mirë
Nebi – profet
Nefs – epsh
Nehji – e keqja, mëkati
Nev zuhurë – fillestarë në një punë
Nicar – mohim
Nihajet – fund, mbarim
Nimet – mirëqënie
Nizaja – lufta, ngatërresa
Nokta – pika, i tregon edhe zanoret në alfabetin arab
Nubeveti – profeti
Nur – dritë
Nurler nuri – dritë e dritave
Nur ala nur – dritë mbi dritë
Nuxhure – gra të lëna pas dore nga fati

**P**

Paq – pastërti
Paraponi – ngashërim
Pejdah – e shprehur e shfaqur
Pejgamber – profet
Pehlivan – trim, guximtar
Pir – themelues i një tariati, i pari
Pishman – pendesë
Post – vend në të cilin zakonisht ulet Shejhu. Pozitë

**Q**

Qafir – i dalë prej besimit
Qamil – i përsosur
Qare – fitim, dobi
Qeder – gajle, dhembje, vuajtje
Qefin – bezë me të cilën mbështillet i vdekuri
Qefser – emër

Qemal – plotësim, pjekuri e përsosur
Qemer – brez që e veshin dervishët
Qemter – i përunjur
Qerar – mbiemër dhe cilësi e Imam Aliut: sulmues
Qeramet – mrekulli
Qerem – dhurim
Qerim – i fisnikshëm, shpirtëgjerë
Qesret (mekami qethret) – shprehje që do të thotë: çdo krijesë e tregon krijuesin e saj
Qibër – përbuzje, mendjemadhësi, krenari e tepruar
Qibrija – madhështi
Qustah – të gabuar, pa edukatë fetare, fetarisht me mëkate.
Qfar – i pafe
Qylah – kapuç i dervishëve
Qymryk – lloj takse
Qyryk – i keq, i prishur

**R**

Rah – udhë
Rahman – cilësi dhe emër i Zotit
Rahim – cilësi dhe emër i Zotit
Rrahmet – mëshirë
Refik – emër
Rehber – emër i udhëheqësit
Reqat – e unjur, përulje gjatë lutjes
Resad – vend, shesh
Resuli – emri, cilësi e Profetit
Revza – libri prej nga M. Çami e mori motivin e Ervehesë
Rixhal – i shquar
Rixha – lutje
Riza – hir, hatër
Ruh – shpirt
Rytbja – vlera, nderi

## S

Saber – durim, qëndresë, rezistencë
Sabur – durimtar
Sadik – i drejtë
Sahib – i aftë
Sahi (safi) – vërtet, në rregull, pikërisht
Sajgi – nderim
Salat – falje Zotit duke u përkulur
Sangjak – flamur ngjyrë të kuqe ose të kaltër, në të cilin janë shënuar citate nga Kurani.
Sarhosh – pijanec, qejfli i rakisë, i denjur
Sebeb – shkak
Sefer – luftë
Sehar – kohë e hershme para agimit.
Seran – ëndërr me kuptim paralajmërues
Sejid – fisnik nga Profeti
Sekamet – mundim, vuajtje
Selavat – përmendje (zotin), përmendime
Selam – shpëtim nga e keqja, lutje në atë kuptim
Selamet – shpëtim
Ser – sekret
Serama – pasuri
Serdar – prijës, i parë
Server – kryetar
Setar – vetmi, largim
Sevda – dashuri, mallëngjim
Sexhde – prirje, përulje hyjnore
Sifat – cilësi, shprehi
Silloisi – mendoi
Simsija – origjinë
Sirati – drejtësia
Sirr – fshehtësi
Sual – pyetje, marrje në përgjegjësi
Suhbet – bisedim
Suluk – udhëtim shpirtëror-ndjekje në udhën mistike
Surdisë – rregullon

**Sh**

Shahit – dëshmi, fakt, dëshmitar
Shahbejte – strofa e fundit në poezitë fetare
Shair – poet, këngëtar
Sharti – masë e caktuar
Shefat – mëshirë
Shehadet – falje, dashuri ndaj Perëndisë
Shehit – dëshmor
Shejtan – djall
Shejtni – të besuar të Perëndisë
Shejh – kujdestar i teqes, udhërrëfyes i dervishëve, myrshid
Shepir Sheperi – emrat e vjetër të Imam Hasanit dhe Imam Hysenit
Shenllëk – festë, gazmend
Sherif – fisnik, i ndershëm, i respektuar
Sheriat – ligj fetar islam
Shiri – poezia
Shirk – krahasim, barazim
Shybhe – dyshim
Shyeraja – poetët. Shumësi i fjalës shair
Shyhret – gëzim, hare
Shyqër – lutje, gëzim, falënderim
Shukllisi – vonoi
Shur – nam, famë

**T**

Tabi – natyrisht
Tabiat – natyrë, adet, zakon
Tahmin – që është e arsyeshme, e nevojshme
Tahkik – kërkim, gjurmim
Tahrif – ndryshim, përmirësim
That – fron
Tahud – zotim
Takrir – shpjegim
Takdir – fat, e thënë, e caktuar

Takvim – calendar
Takaz – që shtohet, rritet, t'i shtosh
Talkin – lutje me rastin e varrimit
Taptis-et – adhurohet
Taraphanë – vend ku priren monedhat
Tarikat – rrugë, rend i dervishëve
Talib – nxënës, kërkues
Tazminat – dëmshpërblim
Taxh – që e ven shejhu në kokë. Sipas formës e përcakton edhe tarikatin
Tealim – ushtrim, studim
Tefekur – mendim, gjykim
Teferixh – piknik, shëtijtje
Teharet – pastrim
Tekrar – prapë, përsëri
Telall – shpallje publike, njoftim i masave
Teneshir – dërrasat e punuara ku vendoset i vdekuri
Teqmyl – plotësim, barazim, përfundim
Teslim – dorëzim, edhe momenti i vdekjes, dorëzim i shpirtit
Tesil – lehtësim
Tesaduk – i argumentuar, i vërtetuar
Ters – zotërim
Teshtid – shenjë që vihet mbi shkronjë për përforcim
Teufik – shpëtim nga perëndia
Tevhid – unisim, njësim
Tevil – koment
Tevbe – ndjesë
Tevrat – libri i shenjtë i Profetit Musa
Texheli – fat i caktuar i njeriut, e thënë më parë
Te-zehra – paraqitje
Tyrli – të llojllojshme, të ndryshme

**U**

Umith (ymyd) – shpresë
Urugj – axhim

Uzdajë – shpresë, besim
Ustah – mjeshtër

**V**

Vahdeti – njësimi, bashkimi i krijuesit me të krijuarin
Vallah – betim në zemër të Zotit
Vaizë – predikues
Varith – trashëgimtar
Vatan – atdhe
Vaxhib – obligim
Vehab – emër
Veli – shenjtor
Velajet – shenjtëri
Velaqin – por..
Velijallah – shenjtor i Perëndisë
Vehbije – e dhënë, e dhuruar prej zotit
Veqmimi – e drejta, e duhura
Veqil – zëvendës
Vezni – vargu, masë ritmike
Vilajet – krahinë
Vikati – bërtiti, piskati
Viran – i shkatërruar
Virdi – lutje e dervishëve
Vixhda – vullnet, dëshirë

**XH**

Xhaba – falas
Xhahil – analfabet, njeri i padije
Xhan – shpirt
Xhanllarët – ndjekësit në rrugën mistike, besnikët, të dashurit
Xhefa – mundime
Xhehalet (xhehli) – injoranca, si te fjala xhahil
Xhem (mekami xhem) – grumbull, të gjitha, prej shprehjes: çdo krijesë e shpreh krijuesin e saj.
Xhembre – shami koke

Xhemia – anija, këtu bota
Xhemal – pamje e bukur, e gjerë, por edhe myrshidi, shejhu...
Xhenab – anë e një vendi
Xhenabet – i ndotur, i ndryrë në pamje të jashtme
Xhenaze – i vdekur, po edhe lutja para se ai të lëshohet në varr
Xhenet – parajsa
Xhevab – lajm, fjalë, përgjegje
Xhevahir – gjë (gur) i çmueshëm
Xhevad – bujar
Xhezm – shenjë e të ndalurit mbi shkronjë
Xhihan – bota
Xhilve – çudira
Xhila – zbukurim i teprueshëm
Xhina – krim, faj
Xhumerd – dorëlirë

**Y**

Ylqe – vende, vise të atdheut
Ylema – të parë të fesë
Ymer – jeta
Ymet – popull, ithtarë të Muhamedit
Ymi – analfabet
Ynsijet – shoqëri, miqësi
Yrefa – orë policore, kohë e ndaluar
Ystad – i dalluar, superior
Ystyn – më i zëshëm, i ngritur
Yzer – shkak, nevojë

**Z**

Zahmet – përpjekje, mundim
Zaif – i dobët, delikat
Zahir – i jashtëm, që nuk është në tarikatë
Zahid – fanatizëm fetar, ikje prej të mirave të botës dhe jetës: zahid – i ruajtur
Zaman – kohë

Zandan – burg
Zati – personi
Zakum – leandër
Zebania – grua, gra famëkeqe
Zebur – libri i shenjtë i Davidit
Zemzem – burim në Meqe
Zevki – gëzim, gosti, shije
Ziaret – vizitë
Zijade – teprica
Zikrullah – lutje për Zotin
Zina – faj, diçka e ndaluar, mëkat moral
Zindik – afetar
Zinet – zbukurim
Ziqer – përmendje e Zotit, lutje e përbashkët e dervishëve
Zuhur – e dalur në shesh, edhe dalja para Zotit
Zullum – padrejtësi, terror
Zylfiqar – emri i shpatës së Imam Aliut